**Nga Mal Berisha**

# ARTISTËT SHQIPTARO-DANEZË JIMILIAN & BESMIR ISMAILI













KOHA JONE

**Botuar më 10 Korrik, 2018**

Ne shqiptarët jemi mësuar tashmë të krenohemi me bijtë tanë që shkëlqejnë nëpër botë – në art, sport, shkencë e profesione të ndryshme – njerëz të denjë që mjeshtërojnë në fushat e tyre dhe na përfaqësojnë me dinjitet e krenari.

Këto ditë, pamë yjet shqiptarë të futbollit në përfaqësuesen e Zvicrës, të cilët na i çuan zemrat peshë. Në skenat më dinjitoze të botës, sopranot tona – Ermonela Jaho, Inva Mula, Arlinda Morava, Blerta Zhegu – si dhe tenorët Saimir Pirgu, Riad Imeri, Gëzim Myshketa, shkëlqejnë njësoj me zërin dhe talentin e tyre.

Këngëtarët që kanë përfaqësuar Shqipërinë dhe Kosovën në Festivalin Evropian të Këngës – si Ermal Meta dhe Eleni Foureira – e më pas emrat më të famshëm si Rita Ora, Dua Lipa, Bebe Rexha dhe Era Istrefi, janë bërë figura të njohura në nivel global. Kjo e fundit, Era Istrefi, pritet të ketë një audiencë rekord prej 2.5 miliardë shikuesish në natën finale të Kampionatit Botëror të Futbollit – një nga skenat më të ndjekura në historinë e televizionit botëror.






Këta janë vetëm disa nga emrat shqiptarë të njohur në mbarë botën, por, si ata që kanë fituar famë ndërkombëtare, edhe shumë të tjerë janë të suksesshëm në vendet ku janë vendosur. Të tillë janë edhe dy vëllezërit shqiptarë, Jimilian dhe Besmir Ismaili, të cilët sot janë ndër artistët më të preferuar të muzikës zbavitëse në Danimarkë.

Ata menaxhohen nga kompania më e madhe diskografike në botë, Sony Music, dhe janë ndër muzikantët më të dashur të rinisë në programet e MTV-së së Danimarkës. Suksesi i tyre është mirëpritur dhe vlerësuar gjerësisht në atë vend, dhe përbën një tjetër dëshmi se shqiptarëve të talentuar u mjafton vetëm të krijohen mundësitë për të zhvilluar prirjet e tyre — dhe ata shkëlqejnë, duke shpërfaqur aftësi, integritet dhe një gjen që na bën të gjithëve krenarë.

Jimilian Ismaili, ky djalë i lindur në Laç në vitin 1994, është pjesë e brezit të ri të shqiptarëve që sjellin lajme të mira nga bota.

**KUSH JANË KËTA DJEM QË NA NDEROJNË NË DANIMARKË?**

**Retrospektivë…**

Fill pas ngjarjeve të Mars – Prillit të vitit 1981 në Kosovë, përveç tragjedisë që pësuan vëllezërit tanë shqiptarë nën shtypjen serbe, i përndoqi edhe një ndërprerje e menjëhershme e shkëmbimeve kulturore me Shqipërinë. Grupi i fundit i atij viti, që vizitoi Shqipërinë ishte ai i Kastriotëve të Ferizajve, Mars 1981.

Në ato rrethana, kur muzika e bukur e krijuar nga vëllezërit e motrat tona në Kosovë dhe vise të tjera, letërsia, drama, e veçanërisht folklori, ishin izoluar si me perde hekuri, vëmendja u drejtua tek njëfarë krijimtarie që zhvillohej në Shqipëri. Ajo krijohej nga shqiptarë të Kosovës të zhvendosur në Shqipëri në periudha të ndryshme, (më së shumti në kohën e Mbretërisë) dhe që ndodheshin në disa rrethe, apo territore më përbashkuese. Të tillë ishin Mamurrasi dhe Laçi i Krujës, Rroshbuelli, Qerreti dhe Shën Vlashi në Durrës. Kishte të tillë edhe në Fier. Këta shqiptarë të Kosovës, ndonëse në grupe të vogla dhe të shkëputur prej shumë kohësh prej vendlindjes, mbartnin veti të rralla dhe karakteristike të krahinave prej nga

vinin. Më i rëndësishmi prej tyre ishte Grupi i Kosovarëve të Durrësit të përfaqësuar nga legjendat e këngës kosovare Dervish Shaqa dhe Demush Neziri.

Në Mamurras, të rrethit të Krujës, shkëlqeu edhe një trupë teatrale e përbërë nga djem e vajza kosovarë, kur u vu në skenë drama e Fahri Balliut, *Tokë e ndezur*, nën regjinë e artistit të madh Kadri Roshi. Ishte një nga realizimet më të bukura dhe më emocionale të teatrit të kohës – jo vetëm në lëvizjen amatore, por edhe në atë profesioniste – me theks të fortë patriotik.

Ndërkohë, në qytetin e Laçit, ku banonte një bashkësi e vogël shqiptarësh nga trojet tona në ish-Jugosllavi, u dalluan dy vëllezër binjakë, Enver dhe Sabah Ismaili. Ata ishin bijtë e një familjeje të zhvendosur shumë më parë nga fshati Arzhenicë, afër Plavës dhe Gusisë, si pasojë e shovinizmit serbo-malazez. Ky fshat, dikur i populluar nga shqiptarë, sot nuk ka më asnjë banor shqiptar.

## KUSH JANË ENVER DHE SABAH ISMAILI?



Vëllezërit binjakë, Enver dhe Sabah Ismaili, u shfaqën në skenën e Pallatit të Kulturës në Laç me një repertor të veçantë, të përbërë nga këngë me motive kosovare, të interpretuara me dy instrumente: sharki dhe çifteli – bartës të një tradite të bukur folklorike. Motivet, mënyra e harmonizimit të zërave si duet, ngjashmëria jo vetëm në pamje, por edhe në timbrin vokal, i bëri ata të spikasnin.

Vëllezërit Ismaili po mbanin gjallë, madje po ripërtërinin një traditë të mrekullueshme në kushtet e një izolimi të jashtëzakonshëm. Kështu, ata u bënë një zë i njohur në skenën e Festivalit të Gjirokastrës gjatë viteve ’80 dhe, përkundër ideologjizimit të imponuar të kohës, arritën të bëheshin zëri i munguar i Kosovës në Shqipëri. Në vitin 1989, zëri i tyre kishte kapërcyer kufijtë e Shqipërisë nëpërmjet

valëve të Radio Tiranës dhe kishte mbërritur në veshët e shqiptarëve nga Kosova në Perëndim, veçanërisht tek ata në Zvicër.

Në përbërje të një grupi artistik të mirëformuar nga Radio Shkodra, ata kaluan për herë të parë kufirin për të dhënë një seri shfaqjesh në Zvicër. Aty u njohën me shumë shqiptarë – vëllezër dhe motra – dhe korrën një sukses të jashtëzakonshëm.

**DREJT DANIMARKËS: NJË HISTORI TIPIKE EMIGRIMI…**

Në dhjetor të vitit 1996, njëri nga vëllezërit Ismaili, Enveri, bashkë me familjen e tij, vendosi të nisej përgjithmonë në mërgim. Fillimisht u vendosën në Belgjikë, ku për katër vjet me radhë iu desh të përballonin sfidat e jetës së emigracionit, pa mundur të siguronin ndonjë status qëndrimi.




Për këtë arsye, vendosën të provonin fatin në një vend tjetër. E gjithë familja mori rrugën përmes territorit gjerman, drejt një qyteze të quajtur Flensburg, në kufirin me Danimarkën. Ishte një natë e qetë, por pa hënë. Kufiri ruhej nga të dyja anët.

Katër vetë nisen të kalojnë atë kufi, në një zonë kënetore dhe të rrezikshme. Ishte një vend krejtësisht i panjohur, që duhej përshkuar në një natë të errët. Enveri, bashkëshortja e tij Emrija, dhe djemtë – Besmiri, 15 vjeç, dhe Jimiliani, 5 vjeç – hynë përmes një moçali të mbuluar me xunkth, nëpër ujëra të panjohura për nga thellësia, të mbuluara me gjethe, pa ditur se ku e shkelte këmba në errësirë.

Rreziku i parë ishte mundësia për të ngecur në baltë, për t'u zhytur në ujë ose për të mbetur të gjithë në një zonë të

pabanuar. Një kalvar i tillë është i ngjashëm me atë të qindra mijëra emigrantëve, të cilët braktisin atdheun kur jeta në vendin e tyre bëhet e papërballueshme.

Pas disa orësh ecjeje, ata dolën në një rrugë, ku ndodhej një kabinë telefoni me germat *DK*, që tregonte se tashmë ndodheshin në territorin e Danimarkës. Me ato pak monedha që kishin, arritën të formonin një numër taksie, i cili ishte afishuar në pjesën mbajtëse të telefonit.

Në anën tjetër të linjës u dëgjua një zë në një gjuhë të panjohur. Me disa fjalë anglisht që dinte Enveri, arritën të kuptoheshin. Taksia mbërriti menjëherë, dhe pas disa pyetjeve të shkëmbyera me shoferin, katër shqiptarët e drobitur dalluan disa makina policie me dritat ndezur që po i shoqëronin.

Ata ndaluan taksinë, morën familjen shqiptare në njërën prej makinave të tyre dhe e dërguan në stacionin më të afërt. Pas rreth dy orësh intervistimi, autoritetet daneze të emigracionit i morën dhe i vendosën në një hotel mjaft të mirë, i ushqyen dhe më pas i dërguan në një qendër azili në qytezën Sundholm të Danimarkës.

Shqiptarët nga Laçi – Sot dy prej artistëve më të njohur në Danimarkë… Pasi u vendosën atje, u vu re shpejt se fëmijët e Enverit trashëgonin talentin artistik të babait të tyre. Në Danimarkën e lirë dhe mikpritëse, rruga për ta ishte e hapur,

por jo plotësisht e shtruar. Sot, pas 18 vitesh, ata janë ndër artistët më të njohur në këtë vend.

**Por si ndodhi kjo?**



Ka një aksiomë që thotë se as talenti pa punë, e as puna pa talent nuk japin rezultat. Këta djem të rinj i kishin të dyja. Nga njëra anë, ata duket se trashëgonin në gjene dëshirën për artin dhe talentin nga babai i tyre, Enveri; ndërsa nga ana tjetër, kishin edhe guximin, trimërinë, shpirtin e sakrificës, vendosmërinë dhe gatishmërinë për t'u përballur me sfidat e jetës – cilësi të trashëguara brez pas brezi nga familja e tyre.

Familja Ismaili e ka prejardhjen nga Arzhenica, një fshat dikur i banuar nga shqiptarë, sot pjesë e territorit të Malit të Zi. Lufta për të siguruar jetesën në këtë vend malor, njëherazi të mrekullueshëm për nga natyra, është shoqëruar gjithmonë me përpjekjen për mbrojtjen e atij trualli thellësisht shqiptar. Të parët e kësaj familjeje janë përballur me pushtimet osmane dhe sllave të të gjitha kohërave, për të kulmuar në

qëndresën për mbrojtjen e trojeve shqiptare gjatë epokës së Lidhjes së Prizrenit.

Por izolimi i vendit dhe shkëputja e dhunshme si pasojë e copëtimit të trojeve shqiptare, pas shumë përpjekjesh dhe rezistence, i detyruan ata të marrin rrugën drejt pjesës së brendshme të Shqipërisë, duke u vendosur në zonën e Fushë-Milotit. Aty rritën breza të rinj djemsh e vajzash, pjesëtarë të një familjeje të ndershme, punëtore dhe thellësisht atdhetare.

Të bësh lajmin e mirë për veten dhe për vendin tënd... Sapo arritën në Danimarkë, u integruan në shkollë së bashku me moshatarët e tyre danezë. Në pallatin ku ishin strehuar, kishin në dispozicion një bodrum me përmasa katër me dy – gjithsej tetë metra katrorë. Pikërisht aty do të ngrihej studioja e tyre e parë. E izoluan me sfungjerë, polisterol dhe me përbërje ambalazhesh vezësh, në mënyrë që të mos shqetësonin askënd në atë vend të qetë. Në atë hapësirë të vogël, nisën të krijonin muzikë – ata që sot janë ndër yjet më të njohur të muzikës zbavitëse në Danimarkë.

Në vitin 2006, kur Jimilian ishte vetëm 12 vjeç, u rendit mes dhjetë artistëve më të mirë të Danimarkës. Vëllezërit punonin së bashku: Besmiri kompozonte mbi një sintetizator, i ndihmuar nga babai i tyre, Enveri, i cili u ofronte motive të bukura veriore të muzikës shqiptare. Muzika e tyre po fitonte

gjithnjë e më shumë popullaritet në qytetin danez Maribo. Autoritetet lokale të qytetit, të cilët administronin një qendër kulturore, u interesuan që djemtë të performonin në sallat e saj. Shumë shpejt, ata jo vetëm që u bënë më të njohur, por u vendosën edhe në drejtimin e asaj qendre kulturore.

Që aty, të mbështetur nga prindërit me gjithçka që mund të ofronin dy prindër emigrantë, ata arritën ta bëjnë zërin e tyre të njohur në mbarë Danimarkën, e më pas edhe më gjerë, në gjithë Skandinavinë.

Kënga e Jimilianit “A’typisk – Vi En” (*Tipi në Një*) numëron afro pesë milionë shikime në YouTube; po aq ka edhe kënga “Elsker” (*Dashuria*), ndërsa “Gjorde Som Vi Sagde” (*Ashtu siç e lamë*) ka rreth tetë milionë shikime.

Me studion e tyre Flexmusic, këta artistë shqiptarë që jetojnë në Danimarkë kanë ndërthurur mjeshtërisht në muzikën e tyre motive dhe tekste nga trashëgimia e pasur shqiptare. Për shembull, në këngën “Ashtu siç e lamë”, ata kanë përfshirë motivin e këngës tradicionale “Rreh si zemër çiftelia”. Kritikët danezë të artit, përveçse e kanë vënë re këtë element, e kanë mirëpritur si një risi që pasuron kulturën e tyre.

Dy fëmijë emigrantësh shqiptarë, të rritur mes halleve, vuajtjeve dhe sfidave të mërgimit, u kthyen në yjet e vendit që

i priti, dhe në model për rininë daneze. Besmiri dhe Jimiliani janë sot ndër artistët më të njohur dhe më të popullarizuar në Danimarkën që të gjithë e njohim – atë vend të bukur, me më pak se gjashtë milionë banorë, mendjehapur dhe të kulturuar.



Vëllezërit Ismaili, dikur i dhuruan publikut shqiptar këngët e bukura kosovare në skena lokale dhe kombëtare folklorike.
Sot, vëllezërit e rinj Ismaili janë në avangardën e muzikës së një prej vendeve më të zhvilluara të Evropës.
Ata janë si shumë vëllezër të tjerë shqiptarë nëpër botë – me dhjetëra e qindra – që sjellin lajmin e mirë si një sfidë morale ndaj lajmeve të këqija që përhapen me shpejtësinë e dritës.

Njohja, evidentimi, përkrahja morale dhe krenaria për atë që ata bëjnë është një detyrë e diplomacisë dhe qeverive tona. Janë pikërisht këta njerëz që nderojnë emrin e shqiptarit kudo që ndodhen. T'i falënderojmë është shumë pak – ata meritojnë çdo vlerësim dhe nderim.
Një ditë, urojmë t'i shohim duke performuar në Tiranë e Prishtinë, ashtu siç kanë bërë edhe artistë të tjerë shqiptarë që janë rritur në skenat më të mëdha të botës.